*Në emër të Allahut, Mëshiruesit, të Gjithëmëshirshmit!*

## Agjërimi i Ramazanit

Agjërimi është një karakteristikë morale dhe shpirtërore në Islam. Në kuptim të plotë të fjalës, agjërimi do të thotë të përmbajturit "tërsishtë" nga ushqimi, pirja, mardhëniet intime si dhe pirja e duhanit prej syfyrit deri në iftar, gjatë tërë muajit të Ramazanit (muaji i nënte sipas kalendarit hënor). Por nëse ne e kufizojmë domethënien e agjërimit në kuptimin e drejtpërdrejtë, ne do të bënim gabim të madh.

Më poshtë janë domethëniet qenësore të agjërimit Islam:

1. Ramazani i mëson njeriut principin e dashurisë së sinqertë, sepse kur ai e zbaton agjërimin, ai e bënë atë për dashurinë e thellë të brendshme ndaj Zotit. Njeriu që do me të vërtet Zotin është njeri që vërtet e dinë se çka është dashuria.
2. Ai e pais njeriun me ndjenjë kreative të shpresës dhe një botëkuptim optimist mbi jetën, sepse kur ai agjëron, shpreson në falje nga Zoti dhe kërkon mirësinë e Tij.
3. Ai e mbush njeriun me virtyt të sinqertë të devotshmërisë efektive, përkushtim të ndershëm dhe afërsi te Zoti, sepse kur ai agjëron, ai e bënë atë për Zotin dhe vetëm për hirë të Tij.
4. Ramazani kultivon te njeriu vigjilencë dhe vetëdije të fuqishme, sepse personi e mban agjërimin në sekret më mirë se sa në publik. Veçanërisht në agjërim, nuk ka autoritet tokësor për të kontrolluar sjelljet e njeriut ose për ta detyruar atë në zbatimin e agjërimit. Agjëruesi e mban agjërimin për falje nga Zoti dhe për të plotësuar vetëdijen e tij duke qenë besnik në fshehtësi dhe publik. Nuk ka rrugë më të mirë për të përsosur një vetëdije të fuqishme te njeriu.
5. Ramazani e mbush njeriun me durim dhe vetëmohim, përmes agjërimit ai ndjen dhembjet e humbjes, por ai iu qëndron atyre durueshëm.
6. Ai është një mësim efektiv në përqendrimin, vetëpërmbajtje dhe forcën e vullnetit.
7. Agjërimi gjithashtu i siguron njeriut një shpirt të sinqertë me mendje të kthjellët dhe trup të ndritur.
8. Ai i tregon njeriut rrugën e re të ruajtjes së diturisë.
9. Ramazani i jep mundësin njeriut të kontrolloj mjeshtërinë e përshtatshmërisë. Ne lehtë mund të kuptojmë se çështja e zbatimit të agjërimit, e bënë njeriun të ndërroj rrjedhën e jetës së përditshme të tij.
10. Ai e ngulitë fortë te njeriu një disiplinë dhe mbijetesë të shëndetshme.
11. Formon te njeriu shpirtmirësi të vërtet në shoqërinë që i takon, në miqësi dhe vëllazëri, të barabartë para Zotit më mirë se para ligjit.
12. Ramazani është porosi nga Zoti për vetë-qetësi dhe vetë-kontroll.

Për ta kufizuar shtjellimin tonë, ne mund të themi se disa musliman, mjerisht, nuk e zbatojnë agjërimin ose më mirë të themi e kanë pranuar qëndrimin e të qenit indiferent. Në anën tjetër, disa nga ata që e zbatojnë atë, nuk e bëjnë siç në të vërtet e ka domethënien dhe si rezultat përfitojnë shumë pak dobi, në fakt jo të gjitha dobitë. Kjo është pse sot disa musliman nuk ndjejnë kënaqësi, privilegje reale nga agjërimi.

Tani më është e ditur se koha e obliguar për agjërim është muaji Ramazanit. Koha e zbatimit të agjërimit ditor fillon para agimit dhe përfundon me perëndimin e diellit. Kuptohet se ka kalendar të cilët tregojnë kohën e saktë të agjërimit (Vaktia e Ramazanit), në mungesë të këtyre duhet t'i referohemi orës dhe pozicionit të diellit, gazetave vendore ose zyrave të institutit metereologjik etj.

Agjërimi i Ramazanit është obligim dhe përgjegjësi për çdo musliman të shëndosh, por ka edhe kohë të tjera kur agjërimi është i rekomanduar në kontestin vullnetar, ashtu si ka vepruar i Dërguari i Allahut, Muahammedi [Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të] këto janë e hëna dhe e ënjta e çdo jave, ca ditë në secilin muaj, në dy muajt para ardhjes së Ramazanit (Rexheb dhe Shaban), gjashtë ditë përcjellje të Ramazanit pas Fitër Bajramit. Përveç kësaj, ka gjithmonë shpërblim për agjërimin e ndonjë dite të muajve të vitit, në përjashtim të ditës së Bajramit dhe të premtave, ku në rast të tillë asnjë musliman nuk duhet të agjërojë. Megjithatë, ne duhet të përsërisim obligimin e vetëm, agjërimin e Ramazanit, i cili mund të jetë 29 ose 30 ditë, varësisht nga pozicionet e hënës. Kjo është shtyllë e Islamit dhe çdo dështim në zbatimin e tij pa arsye të qëndrueshme është mëkat i rëndë tek Zoti.

### Kush duhet të agjëroj?

Agjërimi i Ramazanit është obligim për çdo musliman, mashkull ose femër, që i plotëson këto kushte:

1. Të jetë mentalisht dhe fizikisht i shëndoshë, që d.m.th. të jetë normal dhe i aftë.
2. Të ketë hyrë në moshën e pubërtetit dhe pjekurisë, e cila është përafërsisht rreth 12,14 vjeç. Fëmijët nën këtë moshe duhet të inkurajohen të fillojnë këtë praktikë të mirë në shkallë më të lehtë, kështu që kur ata e arrijnë moshën e pubërtetit, do të jenë mentalisht dhe fizikisht të përgatitur të zbatojnë agjërimin.
3. Të jetë i pranishëm në një vendbanim: në shtëpi, në qytet apo vende pune. Kjo do të thotë për të mos qenë në udhëtim rreth 50 mile e më shumë.
4. Të jetë i sigurt se agjërimi është vështirë të mbahet, dhe nuk i shkakton dëm fizik ose mental, të tjerat janë reagime normale si: uria, etja etj.

### Përjashtimi nga agjërimi

Nga agjërimi janë të liruar:

1. Fëmijët nën moshën e pubërtetit (pjekurisë).
2. Njerëzit e çmendur të cilët janë të papërgjegjshëm për atë që kanë bërë. Njerëzit e këtyre kategorive janë të përjashtuar nga obligimi i agjërimit dhe nuk janë të obliguar për asnjë kompensim ose ndonjë zëvendësim.
3. Njerëzit në moshë të vjetër (burra dhe gra) dhe shëndetlig të cilët nuk mund ta përballojnë agjërimin. Këta njerëz janë të liruar nga agjërimi, por ata duhet të përpjekën të paktën të ushqejnë një të varfër së paku me një racion ditor, ose kompensimin e kësaj me të holla për këtë vlerë.
4. Njerëzit e sëmur, shëndeti i të cilëve nuk e përballon agjërimin, nuk janë të obliguar ta bëjnë këtë.
5. Udhëtarët mund ta prishin agjërimin përkohësisht deri sa ata janë në udhëtim, por duhet ta kompensojnë atë më vonë ditë më ditë.
6. Gratë shtatzëna dhe gratë që janë duke i ushqyer fëmijët e tyre me gji, ato mund ta prishin agjërimin, nëse agjërimi i dëmton ato apo foshnjat e tyre. Këto ditë duhet të zëvendësohen më vonë.
7. Gratë në periudhën e menstruacioneve duhet patjetër ta shtyjnë agjërimin deri sa të shërohen dhe me pas t'i kompensojnë ditët e lëna ditë më ditë.

Agjërimi i ndonjë dite të Ramazanit bëhet i pavlefshëm nëse qëllimisht hamë, pimë, pimë duhan ose kemi mardhënie intime gjate ditës. Agjërimin e prishë edhe marrja e çfarëdo gjëje përmes gojës apo çfarëdo pjese të brendshme të trupit. Dhe nëse kjo është bërë me qëllim dhe pa arsye te qëndrueshme (të ligjshme), ky është një mëkat i madh. Ndërsa, nëse ndokush, hanë ose pinë diçka që zakonisht e prishë agjërimin, por që këtë e ka bërë nga harresa, agjërimi i tij mbetet i vlefshëm.

### Jo vetëm uri dhe etje

**"Muaji i Ramazanit që në të filloi të shpallet Kur'ani që është udhërrëfyes për njerëzit dhe sqarues i rrugës së drejt dhe dallues (i të vërtetës nga gënjeshtra)"** Kur'an (2:185)

Natyrisht, muaji i bekuar Ramazan, kërkon agjërim nga shumica e muslimanëve. Duke i dhënë theks shmangies nga ushqimi, përmbajtjes nga pirja e duhanit dhe lëngjeve,

përmbajtjes nga mardhëniet intime gjatë orëve të ditës, ne ndonjëherë harrojmë shumë aspekte të tjera të rëndësishme në këtë kohë të shenjtë.
Ndoshta ky shkrim do të na ndihmoj për të kuptuar jo vetëm agjërimin si akt i jashtëm, por gjithashtu është si bartës i qëllimit tonë:
**"O ju që keni besuar! Agjërimi u është bërë obligim sikur që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm"** Kur'an (2:183)
Me qëllim të ngritjes së devotshmërisë ndaj All-llahut, muslimanët duhet të përmbahen nga ndonjë sjellje e cila mund të vë në rrezik shpërblimin e agjërimit. Transmetohet nga Ebu Hurejra r.a se i Dërguari i All-llahut ka thënë: **"Agjërimi nuk është vetëm heqje dorë nga ngrënja dhe pirja, por gjithashtu nga fjalët e kota dhe të ndyta. Nëse dikush iu zemëron, mallkon apo iu ngacmon, ju duhet të thoni: Unë jam agjërueshëm, unë jam agjërueshëm".**
Ebu Hurejra r.a transmeton gjithashtu se i Dërguari i All-llahut ka thënë: **All-llahu nuk ka nevojë për agjërimin e personit i cili nuk heqë dorë nga gënjeshtrat ose veprimet e lidhura me to.**
Thjeshtë, muslimanët që merren me gënjeshtra (edhe nëse bëjnë shaka me deklarata false), përgojime, thashetheme, përhapin thashethemet dhe shkaktojnë përçarje nuk mund ta presin që agjërimi i tyre të pranohet nga All-llahu, sepse All-llahu i Plotfuqishëm është Al-Hak (Hakdhënës). Ai pret nga ne që të angazhohemi për të vërtetën në të gjitha qëndrimet tona, fjalët tona dhe në qëllimet tona.
Për më tepër ne duhet të jemi të kujdesshëm, ngase ka musliman të cilët përmes mëshirës së All-llahut, e jo gabimeve të tyre, janë të lirë nga agjërimi përkohësisht ose përgjithmonë. Këtu hyjnë ata që janë të sëmurë, në udhëtim, shtatzënat, nënat me fëmijë në gji dhe lehonat. Besimtarët që janë në këto gjendje, nuk zbatojnë agjërimin dhe e kanë të vështirë për t'iu shpjeguar ose për të kërkuar falje për mos agjërim. Si rrjedhojë është mjaftë e papranueshme që dikush që agjëron Ramazanin, të pyet një musliman shumë pyetje si: "A nuk jeni ju agjërueshëm?. Në anën tjetër, është për tu shqetësuar se disa musliman duket se e marrin agjërimin e tyre dhe faljen e namazit të taravisë, si garancë dhe epërsi shpirtërore ndaj atyre të cilët janë të lirë nga agjërimi, duhet të kemi parasysh se para se gjithash, qëllimet, veprat e mira, ruajtja nga veprat e liga dhe ndalimi i sjelljeve përçarëse në agjërim, janë të nevojshme për të arritur shpërblimin.
Ebu Hurejra r.a transmeton se i Dërguari i Al-llahut thoshte: "**Ndoshta personi që është agjërueshëm nuk do të arrije asgjë për agjërimin e tij, përveç urisë, dhe ndoshta ai që qëndron duke u falur tërë natën, nuk do të arrijë asgjë përveç pagjumësisë**".
Sigurisht çdo njeri e din kur katolikët janë duke festuar festat e tyre fetare. Shtrohet pyetja, sa po bëjmë ne muslimanët për të thirrur në fenë tonë dhe sa kujdesemi ne për festat tona? Ramazani është koha ideale për thirrje në Islam, për ti afruar fqinjët në iftar dhe për t'iu shpjeguar për agjërimin. Ngase edhe krishterët dhe jehudët e njehin agjërimin si pjesë te adhurimit (krishterët gjatë Lentit, jehudet gjatë Xhom Kippur-it).
Ramazani ofron disa baza të përbashkëta në të cilat ndërtohet respekti dhe mirëkuptimi. Muslimanët ndjejnë uri kur agjërojnë, kjo duhet ti shtyjë ata të janë veçanërisht zemërgjerë ndaj të varfërve. Përveç kësaj ata të cilët janë përgjithmonë të liruar nga agjërimi gjatë kohës kur kushtet mjekësore e kërkojnë, duhet ushqyer një person çdo ditë të Ramazanit. Sunneti na mëson se i Profeti [Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të] e quante Ramazanin kohë ideale për zemërgjerësi. Imam Buhariu transmetohet se Ibn Abasi r.a ka thënë:
**"I Dërguari a.s ishte gjithherë bujar me njerëzit, por ai ishte edhe me bujar gjatë Ramazanit, kur ai takonte engjëllin Xhibril".**
I Dërguari [Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të] e takonte atë çdo natë dhe lexonte Kur'an.

**Përkujdesi ndaj fqinjëve dhe te pastrehëve**

Siç është dërgimi i ushqimit tek fqinjët e varfër apo edhe grumbullimi i ushqimit të konservuar për të urituritt tjerë, është një veprim i mirë dhe frymëzues që do të sillte hapjen e mundësive për të thirrur në Islam.
Për t'i dhënë kuptim të vërtet Ramazanit duhet të bazohemi në vërejtjen e Kur'anit:
**"Pra shkatërrim është për ata që falen, të cilët ndaj namazit të tyre janë të pakujdesshëm. Ata që vetëm shtiren (sa për sy e faqe) dhe nuk japin as sendin më të vogël (as hua)".** Kur'an (107:4-5-6-7)

rik@muslim.com

*Pasi të lexoni këtë broshurë, mundësojani të tjerëve të lexojnë të njëjtën. Dhe keni kujdes, fletushka përmban ajete kur'anore, andaj ndalohet hyrja me të në vende të ndotura, gjegjësisht në toalet si dhe në vende të ngjashme.*

Boton:
*Asociacioni*
**Rinia Islame e Kosovës**
Prishtinë




Shtypi shtypshkronja:
**Grafing**
044/500 561
graf_ing@yahoo.com

